# Disa synete që neglizhohen në Ramazan

"O ju që besuat, agjërimi u është bërë obligim sikurse që ishte obligim edhe i atyre që ishin para jush, kështu që të bëheni të devotshëm". [el-Bekare:183]

Kështu në këtë ajet, siç është i kuptueshëm nga të gjithë që janë këtu, Allahu, (subhane ua teala), e informon Ymetin e Muhamedit, (salallahu alejhis ua selam), përmes këtij ajeti që ai e ka bërë agjërimin obligim mbi ata ashtu siç e ka bërë obligim për popujt më përpara. Kjo është një çështje që është mirë e njohur për të gjithë myslimanët të cilët e lexojnë këtë ajet dhe e kuptojnë qartë. Por çfarë unë doja të them është diçka tjetër, një çështje të cilën shumë pak njerëz të zakonshëm e vejnë re dhe kjo është thënia e Allahut, (subhane ua teala), në fund të këtij ajeti:

"…..kështu që të bëheni të devotshëm "

Kështu Allahu, (subhane ua teala), kur Ai i urdhëron robërit e Tij besimtarë ose i obligon ata me disa ligje, atëherë Ai zakonisht vetëm përmend urdhrin, pa shpjeguar urtësinë para saj. Kjo është për shkak të urtësisë së përgjithshme të Allahut, (subhane ua teala), është që Ai vendos detyra mbi robërit e Tij për t'i sprovuar ata me to, kështu që kjo duhet të jetë e qartë ashtu sikurse atyre që i binden Atij dhe atyre që nuk i binden Atij, (subhane ua teala).

Megjithatë në këtë ajet, Ai përmend diçka që nuk gjendet shpesh në Kuranin e ndershëm, e cila është tregimi i arsyes për urdhrin për të agjëruar, me thënien e Tij:

"…..kështu që të bëheni të devotshëm "

Kështu urtësia prapa agjërimit të besimtarëve nuk është vetëm që ata të e pengojnë veten nga gjërat e mira të lejuara dhe të shijshme, madje edhe pse kjo është një obligim mbi personin që agjëron por kjo nuk është vetëm gjëja që kërkohet dhe që është pas

për qëllim me agjërimin. Allahu, (subhanehu ua teala), përfundoi urdhrin e Tij për të agjëruar duke thënë: “.....kështu që të bëheni të devotshëm “

Duke nënkuptuar që urtësia prapa urdhërimit të agjërimit është që myslimani duhet të shtojë bindjen ndaj Allahut, (subhane ua teala), në muajin e Ramazanit dhe të bëhet më i bindur se më përpara.

Gjithashtu Pejgamberi, (salallahu alejhi ve sel-lem), qartë ka thënë dhe tërësisht e ka sqaruar këtë pikë të urtësisë hyjnore, me thënien e tij, ashtu siç është raportuar në Sahihul Buharin që ai, (salallahu alejhi ve sel-lem), ka thënë:

“Kushdo që nuk i lë veprat dhe fjalët e këqija, atëherë Allahu nuk ka nevojë që ai ta lejë ushqimin dhe pijen e tij”.

Duke nënkuptuar që Allahu, (subhane ua teala), nuk ka pas për qëllim dhe nuk ka dëshiruar, me agjërimin e obliguar, i cili është për tu mbajtur për një kohë të caktuar, mirë të njohur për të gjithë ne që ata duhet vetëm t’i largohen ngrënies dhe shqimit. Ndryshe nga kjo ata duhet gjithashtu t’i largohen të gjitha atyre gjëra që Allahu, (subhane ua teala), i ka ndaluar për sa i përket gjynaheve dhe veprave të pabindura ndaj Tij dhe nga veprat dhe fjalët e këqija.

Kështu Resulullahu, (salallahu alejhi ve sel-lem), është duke theksuar ajetin:

“.....kështu që të bëheni të devotshëm “

...që ky akt adhurimi t’ju afrojë më afër Allahut, (subhane ua teala), përveç largimit nga ushqimi dhe pijet duhet të largoheni edhe nga gjërat e ndaluara, të tilla si përgojimi, thashethemet, gënjeshtrat, dëshmitë false e kështu me rrallë.

Si rrjedhojë është e obliguar që të gjithë myslimanët duhet të jenë të vetëdijshëm për ato vepra, të cilat e prishin agjërimin, jo

vetëm ato fizike, të cilat janë në përgjithësi të njohura, të cilat janë ngrënia, pirja dhe marrëdhëniet seksuale. Agjërimi nuk është vetëm që t'i qëndrohet vetëm këtyre. Disa dijetarë i ndajnë këto gjëra të cilat e prishin agjërimin në dy kategori dhe kjo është çfarë desha të them për këtë.

Kjo është veçanërisht e rëndësishme përderisa ata të cilët mbajnë hytbe dhe i këshillojnë njerëzit gjatë Ramazanit, atëherë ata flasin vetëm për gjërat materiale, ato gjëra që ne i përmendëm më lart, si ngrënia, pirja dhe marrëdhëniet seksuale. Por ajo që ata duhet të bëjnë, si këshilltarë të sinqertë të cilët janë përkujtues të myslimanëve në përgjithësi, është përqendrimi mbi kategorinë e dytë e cila e prish agjërimin. Kjo është sepse njerëzit e kanë bërë zakon të mendojnë që agjërimi është për t'ju larguar kategorisë së parë, largimit nga gjërat materiale. Por është një tjetër kategori, e cila e prish agjërimin, të cilat ne mund t'i quajmë gjërat jo materiale që e prishin agjërimin.

Kështu ju e keni dëgjuar thënien e tij (salallahu alejhis ua selam): "Kushdo që nuk i lë veprat dhe fjalët e këqija, atëherë Allahu nuk ka nevojë që ai të lejë ushqimin dhe pijen e tij".

Si rrjedhojë, çdo agjërues duhet ta analizojë veten dhe të shikojë, a është ai vetëm duke ju përmbajtur gjërave materiale apo gjithashtu edhe atyre jo materiale? Domethënë, a e ka përmirësuar sjelljen dhe qëndrimin e tij kur muaji i bekuar i Ramazanit ka ardhur? Nëse ai ka vepruar kështu, atëherë ai duhet ka plotësuar thënien e Allahut, (subhane ua teala), në fund të ajetit: ".....kështu që të bëheni të devotshëm"

Kështu ne i këshillojmë vëllezërit tanë myslimanë që ata duhet ta kujtojnë këtë kategorinë tjetër të gjërave , ato jo materiale, të cilat e prishin agjërimin, kjo është diçka që këshilluesit dhe ata që kërkojnë t'i drejtojnë njerëzit tek metoda e drejtë nuk po propagandohet, e të mos flasim për njerëzit e thjeshtë, të cilët nuk

dinë për kategorinë tjetër të gjërave të cilat e prishin agjërimin, gjërat jo materiale.

Kjo është ajo që desha t'ia përkujtoi vëllezërve tonë në këtë grumbullim të këndshëm, e inshAllah, të bëhet një shkak për shtimin e veprave të adhurimit, duke kërkuar për t'ju afruar Allahut edhe më tepër në këtë muaj të bekuar, muajin e agjërimit. Në të cilin shpresojmë që Allahu, (subhane ua teala), do të na udhëzojë dhe do të na jap sukses në përmbushjen e detyrave të këtij muaji të bekuar, të cilat janë largimi nga gjërat materiale dhe jo materiale që e prishin agjërimin.

**Unë shpresoj që ju të kini kujdes për disa punë që janë neglizhuar nga shumica e myslimanëve, pa përmendur ata të cilët kanë dijeni.**

Gjendet një hadith që shpesh neglizhohet për shkak të një hadithi tjetër sepse shumica e myslimanëve nuk janë të aftë të bëjnë lidhjen. Ky hadith është thënie e tij (salallahu alejhis ua selam):

"Ummeti im do të vazhdojë mbi mirësinë për aq gjatë sa e prish agjërimin shpejt dhe e vonon syfyrin".

Kështu këtu janë përmendur dy gjëra dhe ato janë neglizhuar nga pjesa më e madhe e njerëzve dhe ata janë nxitimi për të prishur agjërimin dhe vonimin e syfyrit.

Për sa i përket neglizhimit të çështjes së parë, e cila është nxitimi për të prishur agjërimin, pastaj sipas pikëpamjes së disa njerëzve kundërshton hadithin tjetër, i cili është thënia e tij (salallahu alejhis ua selam):

"Ummeti im do të vazhdojë mbi mirësinë për aq gjatë sa ata nxitojnë ta falin namazin e Akshamit".

Kështu këtu janë dy urdhra, për të nxitur në dy çështje. Kështu disa njerëzve i duket që ata nuk mund të nxitojnë për të kryer të dyja së bashku.

Por, lidhja midis urdhrit për të nxituar prishjen e agjërimit dhe urdhrin për të falur namazin e Akshamit është një çështje shumë e lehtë. Pejgamberi, (salallahu alejhi ve sel-lem), na e ka bërë të qartë me veprat dhe gjuhën e tij. Ai, (salallahu alejhi ve sel-lem), e prishte agjërimin me tre hurma arabie. Ai hante tre hurma arabie. Pastaj ai falte namazin e akshamit pastaj hante përsëri nëse ai e shihte që ai kishte nevojë të hante mbrëmjen.

**Por ne sot bimë në dy gabime:**

**1). Së pari ne e vonojmë Ezanin nga koha e caktuar.** Pastaj pas kësaj vonese vjen një tjetër vonesë në të cilën hamë përveç pak njerëzve që e falin namazin në Xhami. Por, shumica e njerëzve presin derisa e dëgjojnë Ezanin dhe pastaj ulen për të ngrënë darkën dhe jo vetëm për të prishur agjërimin.

Kështu Ezani këto ditë, në pjesën më të madhe të vendeve islame, është fatkeqësisht, që po duhet ta them dhe jo vetëm në Jordani dhe unë e kam hulumtuar këtë, në pjesën më të madhe të vendeve islame, ezani për Akshamin thirret pas kohës së tij të caktuar. Dhe arsyeja për këtë është që ne e kemi lënë përkatësinë dhe aplikimin e gjykimeve islame dhe në vend të tyre varemi në llogaritje astronomike. Ne varemi tek kalendari.

Por këto kalendarë janë të bazuara mbi llogaritje astronomike të cilat e llogarisin vendet sikur të ishin të sheshta. Kështu ata japin një kohë për një vend të sheshtë, ndërsa realiteti është vendi, veçanërisht vendi ynë ndryshon, me gropat e fushave dhe lartësitë e maleve. Kështu nuk është korrekte që një kohë e njëjtë të mbulojë të gjithë vendin, fushat dhe malet. Jo, secila pjesë e tokës ka kohën e vet. Kështu si rezultat kushdo që është i aftë në vendin e tij të banimit, në qytetin ose fshatin e tij të shikojë diellin me sytë

e tij, atëherë kurdo që të perëndojë ai duhet të nxitojë për të ajo që jemi urdhëruar:

"Ummeti im do të vazhdojë në mirësi aq gjatë sa të nxitojë për të prishur agjërimin". Kështu Pejgamberi, (salallahu alejhi ve sel-lem), me kujdes e ka vepruar këtë synet duke ja mësuar të tjerëve atë dhe duke e vepruar vetë.

Për sa i përket mësimeve të tij, atëherë ai, (salallahu alejhi ve sel-lem), ka thënë në hadithin e transmetuar nga el-Buhari në Sahihun e tij:

"Nëse nata duket nga kjo anë", dhe ai bëri me shenjë drejt lindjes "..dhe dita perëndon këtu" dhe ai bëri me shenjë drejt perëndimit "dhe dielli perëndon atëherë agjërimi i agjëruesit është prishur".

Çfarë do të thotë **"agjërimi i agjëruesit është prishur"?** Do të thotë se ai ka hyrë nën gjykimin që ai duhet të prishë agjërimin e tij. Kështu pastaj vjen gjykimi ku i Dërguari i Allahut, (salallahu alejhi ve sel-lem), e ka inkurajuar nxitimin për prishjen e agjërimit, dhe i Dërguari i Allahut e ka praktikuar, madje edhe kur ka qenë duke udhëtuar.

Kështu është transmetuar në Sahih Buharin që i Dërguari i Allahut urdhëroi një nga sahabët e tij për tu përgatitur iftarin për të. Kështu ai u përgjigj: "O i Dërguar i Allahut është ende ditë përpara nesh". Duke nënkuptuar, dritën e diellit, kështu edhe madje kur mendoi se kishte perënduar , ende drita ishte e dukshme në Perëndim. Kështu i dërguari i Allahut, (salallahu alejhi ve sel-lem), nuk ju përgjigj asaj Çfarë ai tha, por ritheksoi urdhrin e tij për të përgatitur iftarin. Kështu transmetuesi i hadithit i cili tha: "Ne shohim dritë përpara nesh", duke nënkuptuar, dritën e ditës, dritën e diellit, "kur ne prishën agjërimin tonë" tha "Nëse njëri nga ne do të kishte hipur në deve ai do ta kishte parë diellin". Dielli kishte perënduar këtu dhe i dërguari i Allahut, (salallahu alejhi ve sel-lem),

urdhëroi një nga sahatet të përgatitej për Iftar, pse? Të nxitonte për mirësinë:

"Ummeti im do të vazhdojë mbi mirësinë për aq gjatë sa ata nxitojnë për të prishur agjërimin".

**Kështu çfarë është e rëndësishme të themi që Iftari i cili është urdhëruar të nxitohet, duhet të bëhet me disa hurma. Pastaj ne duhet të nxitojmë për tu falur. Pas kësaj njerëzit mund të ulen dhe të hanë si të kenë nevojë.**

Kjo është çështja e parë, të cilën desha t'jua kujtoja ju dhe mënyrën sesi duhet t'i lidhim dy gjërat që Pejgamberi, (salallahu alejhi ve sel-lem), na ka urdhëruar që ne të nxitojmë t'i kryejmë. E para është urdhri për prishjen e agjërimit (duke nxituar) dhe e dyta është urdhri për të falur namazin e Akshamit (duke nxituar). Kështu Iftari duhet të bëhet me disa hurma, siç është në Sunnet dhe nëse nuk ka hurma atëherë me disa hurthe uji. Pastaj falja duhet të kryhet me xhemat në xhami.

**Çështja tjetër të cilën desha t'jua kujtoi është ajo që ndodh në hadithin e mëparshëm "Dhe ata vonojnë syfyrin"** duke nënkuptuar, çfarë është e kërkuar këtu është e kundërta me rastin e Iftarit. Kështu ai, (salallahu alejhi ve sel-lem), na ka urdhëruar ne të nxitojmë për të kryer Iftarin por, porsa i përket syfyrit atëherë duhet të vonohet përpara shfaqjes së mëngjesit ndoshta një orë. Kjo nuk është ashtu. Kjo është kundër synetit të treguar nga thënia e Pejgamberit, (salallahu alejhi ve sel-lem), dhe nga praktika e tij. Kështu Sahabët e Pejgamberit, (salallahu alejhi ve sel-lem), e linin syfyrin vonë, deri në atë kohë sa ndonjëri prej tyre do të dëgjonte Ezanin dhe ai ende ishte duke ngrënë sepse e kishte vonuar syfyrin.

Me të vërtetë është një hadith i saktë i transmetuar nga Pejgamberi, (salallahu alejhi ve sel-lem), i cili tregon lehtësimin që jep Islami, i cili është një nga principet e islamit, nga e cila të gjithë

ne myslimanët jemi krenarë, veçanërisht për shkak të çështjes së agjërimit, përderisa Allahu, (subhane ua teala), i ka mbyllur ajetet e agjërimit duke thënë:

“Allahu dëshiron lehtësim për ju dhe Ai nuk dëshiron t’jua bëjë gjërat e vështira për ju”. (El Bekare: 185)

Kështu ky lehtësim është thënia e tij (salallahu alejhis ua selam):

“Nëse një nga ju të dëgjojë Ezanin dhe ena është në duart e njëri prej jush atëherë le të mos e ul atë derisa ai ta përmbush nevojën e tij për të”.

“Nëse njëri nga ju dëgjon Ezanin dhe ena” ena e cila përmban ushqim, qoftë qumësht, disa pije, ujë, çdo gjë që një person e merr për syfyr dhe ai dëgjon Ezanin dhe nuk duhet të thuhet, tani që ushqimi është haram për shkak se Ezani dëgjohet. Personi i cili ka ngrënë mjaft, është e lejuar për të ngrënë më, qoftë një pije, ose disa fruta, derisa të mbarojë çfarëdo që ka qenë duke ngrënë.

Por, për sa i përket atij që dëgjon Ezanin dhe nëse nuk ka përfunduar ende për të ngrënë atë që ai ka nevojë nga ushqimi dhe pija, atëherë i Dërguari i Allahut i ka bërë të lejuar atë për të. Kështu ai qartësisht ka thënë qartë dhe në gjuhën e pastër arabe:

“Nëse një nga ju të dëgjojë Ezanin dhe ena është në duart e njëri prej jush atëherë le të mos e ul atë derisa ai ta përmbush nevojën e tij për të”.

*Qëllimi këtu është për thirrjen e dytë të Ezanit. Nuk është Ezani i parë të cilët ata gabimisht e quajnë Ezani i Imsakut (përmbajtjes). Ne duhet ta dimë që nuk ka baza për thirrjen e Ezanit të parë për tu përmbajtur (për imsak).*

Ezani i dytë është ai nga i cili duhet të përmbahemi dhe kjo është qartësisht e treguar në Kuran përderisa Allahu (subhane ua

teala) thotë: “Dhe hani e pini derisa peri i bardhë i mëngjesit të bëhet i dukshëm për ju nga peri i zi i natës”. (El Bekare: 187)

Kështu ngrënia bëhet e ndaluar në fillim të kohës së namazit të mëngjesit. Nuk ka ndarje midis këtyre dy gjërave. Nuk ka përmbajtje nga ushqimi dhe pirja për një çerek ore ose pak më pak se ajo ose më shumë se ajo, përpara kohës për namazin e mëngjesit. Jo aspak.

Për shkak se namazi bëhet obligim kur mëngjesi dhe ushqimi bëhet i ndaluar për personin që agjëron kur mëngjesi shfaqet. Kështu nuk ka ndarje midis këtyre dy çështjeve aspak.

Kështu ndodh tek hadithi i marrë nga Buhari dhe Muslimi, nga hadithi i Abdullah Ibën Umar Ibën Hatab (radiallahu anhuma), që Pejgamberi, (salallahu alejhi ve sel-lem), ka thënë: “Mos t’ju mashtrojë ju Ezani i Bilalit...” domethënë Ezani i parë, “...sepse ai e thërret Ezanin për të zgjuar personin që është duke fjetur dhe kështu që personi i cili dëshiron të hajë syfyrin mund të hajë. Kështu hani dhe pini derisa Ibën Umm Mekthum të thërrasë Ezanin”.

Ibën Umm Mekhtum, emri të të cilit ishte Amër, ishte një i verbër dhe ai është për të cilin Allahu (subhane ua teala) ka thënë: **“Ai u vërejt dhe u largua, që një i verbër erdhi tek ai”.** Deri në fundi të ajetit.

Kështu thërriste Ezanin e dytë, Ezanin i cili do të thotë që ngrënia ndalohet dhe ajo është tani koha për të falur namazin e mëngjesit.

Si e thërriste Ezanin kur ai ishte i verbër? Kjo është një pyetje e cila shfaqet tek disa persona. Amër Ibën Umm Mekthum hipte në majë të çatisë së xhamisë, por ai nuk e shihte mëngjesin, kështu do të priste derisa dikush që kalonte aty e kishte parë. Kështu kur dikush e kishte parë që mëngjesi kishte dalë dhe ishte përhapur në

horizont, ata do t'i thonë atij: "Është mëngjes, është mëngjes". Pastaj ai thërriste Ezanin.

Kështu si rezultat myezini do ta vononte Ezanin derisa njerëzit i thanë, "Është mëngjes, është mëngjes". Dhe i dërguari i Allahut, (salallahu alejhi ve sel-lem), ka thënë:

"Nëse një nga ju të dëgjojë Ezanin dhe ena është në duart e njëri prej jush atëherë le të mos e ul atë derisa ai ta përmbush nevojën e tij për të".

Kështu Allahu, (subhanehu ua teala), ka thënë të vërtetën kur ai ka thënë në fund të atyre ajeteve të lidhura më agjërimin:

"Allahu dëshiron lehtësim për ju dhe Ai nuk dëshiron t'jua bëjë gjërat e vështira për ju". (El Bekare: 185)

Dhe "...që ju duhet të plotësoni numrin e ditëve dhe që ju duhet ta madhëroni Allahun duke bërë tekbir për shkak se ju ka udhëzuar dhe ju duhet të jeni falënderues". (El Bekare: 185)

Kështu si rezultat nga Fikhu duhet të kritikohet dhe e cila është në kundërshtim me synetin e tij është që një person duhet të thotë: "nëse dikush e dëgjon Ezanin dhe ka ushqim në gojën e tij atëherë duhet ta vjellë". Kështu kjo është shumë e prerë dhe i kalon limitet e fesë dhe Zoti i të gjithë krijimit na ka paralajmëruar dhe na e ka përkujtuar ne, në Librin e Tij dhe në Synetin e të dërguarit të Tij, (salallahu alejhi ve sel-lem), që ne nuk duhet t'i kalojmë limitet e fesë sonë. Kështu Ai ka thënë, në Kuranin e nderimit:

"O njerëzit e Librit! Mos i kaloni limitet e fesë suaj dhe mos thoni asgjë për Allahu përveç të vërtetës".

Dhe i Dërguari i Allahut, (salallahu alejhi ve sel-lem), na ka thënë ne: "Kujdesuni nga tejkalimi i limiteve të fesë. Sepse ata që erdhën para nesh u shkatërruan sepse tejkaluan limitet në fenë e tyre".

Kështu i Dërguari i Allahut, (salallahu alejhi ve sel-lem), e ka bërë të qartë për ne:

"Nëse një nga ju të dëgjojë Ezanin dhe ena është në duart e njëri prej jush atëherë le të mos e ul atë derisa ai ta përmbush nevojën e tij për të".

Pra, është nuk kundërshtim me Allahun dhe të Dërguarin e Tij t'i themi dikujt që e dëgjon Ezanin ndërsa ende është duke ngrënë që ta vjellë atë që ka ngrënë. Kjo nuk është nga Syneti. Kjo është kundër Synetit dhe është kundër urdhrit të qartë të Pejgamberit (salallahu alejhis ua selam).

Dhe unë jam pyetur shumë herë, kështu unë nuk do të lë vend për një pyetje të tillë por, do t'i dal përpara pyetjes tuaj duke thënë që ky hadith është në të njëjtat libra të famshëm të synetit. Nga ata, është Sunen Ebi Davud dhe është i treti libër nga gjashtë librat më të mirënjohur. I pari prej të cilëve është Sahihul Buhari, i dyti është Sahih Muslimi dhe i treti është Sunan i Ebu Davudit.

Ky hadith është i transmetuar nga Ebu Abdullah el-Hakim në "Mustedrek" dhe gjithashtu nga Imami i Sunnetit, Imam Ahmed Ibën Hanbel, (Allahu e mëshiroftë), në librin e tij të shkëlqyer të njohur si "Musnedi" i Imam Ahmedit.

Kështu hadithi nuk është garib (hadith me një rrugë të vetme transmetimi). Por, është një hadith i mirë njohur dhe është transmetuar nga Imamët e Synetit në kohërat e mëparshme me një zinxhir të saktë transmetimi.

Kështu këtu unë them, duke e përfunduar këtë bisedë, përderisa disa nga ju kanë pyetje, të cilat ne do t'i përgjigjemi, inshallah, kështu unë do ta përfundoj këtë me thënie e tij (salallahu alejhis ua selam):

"Allahu do që lejimet e Tij të përvetësohen ashtu siç do që të kryhen detyrat e përshkruara nga Ai". Dhe në një transmetim tjetër: "Ashtu siç urren që të kryhet mosbindje ndaj Tij".

Kështu ka dy transmetime:

"Allahu do që lejimet e tij të përvetësohen ashtu siç do që të kryhen detyrat e përshkruara nga Ai" dhe transmetimi i dytë është: "Ashtu siç urren që të kryhet mosbindje ndaj Tij".

Kështu si rrjedhim myslimani nuk duhet të praktikojë gjëra kote (devotshmëri false) dhe si rezultat të mos i bindet Pejgamberit, (salallahu alejhi ve sel-lem), në atë që na ka inkurajuar dhe na e ka qartësuar.

***Dhe kjo është e mjaftueshme dhe të gjitha falënderimet i takojnë Allahut, Zotit të gjitha botëve.***

**Marrë nga kaseta Silsiletul Huda Ven-Nur, kaseta nr. 590**